***Pyetja:*** *Unë jam një myslimane nga Bullgaria. Për një kohë të gjatë vendi sundohej nga komunizmi dhe ne nuk dinim asgjë për Islamin, bile edhe shumë prej adhurimeve ishin të ndaluara. Unë personalisht nuk kam ditur asgjë për Islamin gjersa i kam mbushur 20 vjet, e pas kësaj moshe i jam përmbajtur mësimeve islame. Pyetja ime për ju do të ishte: A e kam obligim ta kompensoj atë që më ka kaluar prej namazit dhe agjërimit? Allahu ju shpërbleftë me të mirat e Tij.*

***Përgjigja:***

***E para:*** E falënderojmë Allahun, i Cili ju shpëtoi nga sistemi i padrejtë dhe i poshtër komunist, i cili vazhdoi në persekutimin e myslimanëve më tepër se dyzet vite. Dhe i cili gjatë këtyre viteve u angazhua në rrënimin e xhamive dhe shndërrimin e disa prej tyre në muze. Gjithashtu komunizmi përvetësoi shkollat islame dhe u angazhua në ndryshimin e emrave të muslimanëve dhe në shuarjen e identitetit mysliman.

Por, .. Allahu refuzon vetëm se ta plotëson dritën e Tij edhe nëse nuk iu pëlqen kjo mosbesimtarëve.

Dhe ja sistemi komunist me tiraninë dhe padrejtësinë e tij u eliminua në vitin 1989, e për këtë u gëzuan muslimanët shumë. Iu kthyen xhamive të tyre të vjetra për t'i meremetuar dhe për t'i rregulluar. Si dhe i janë kthyer mësimit të Kuranit për fëmijët dhe është shfaqur prapë hixhabi (shamia) te gratë myslimane duke dalë në pah rrugëve e rrugicave.

E lusim Allahun t'i kthen muslimanët në fenë e tyre me një kthim të mirë dhe të ju ndihmon, t'i bën krenar dhe ta zmbraps armikun e tyre.

***E Dyta:*** Në mesin e myslimanëve në Bullgari, në kthetrat e sistemit komunist është rritur një brez i muslimanëve që nuk dinë asgjë për Islamin vetëm se e dinë që janë muslimanë, pasi që sistemi komunist i ka penguar ta mësojnë Islamin jo vetëm kaq por, ai e ndalonte edhe Kuranin dhe librat islame të hynin në Bullgari.

Këta që nuk dinë asgjë prej dispozitave të Islamit, adhurimeve dhe obligimeve të tij nuk obligohen me kompensimin e këtyre ibadeteve (adhurimeve), sepse muslimani nëse nuk ka mundësi të arrijë te dija e fesë dhe as që i kanë arritur normat islame, atëherë edhe nuk obligohet për shkak të fjalës së Allahut të lartësuar:
*"Allahu nuk ngarkon askënd përtej mundësive të veta"* (El Bekare: 286)

Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Nuk ka mospajtim se ai që është në Darul –Kufr (Vend ku mbizotëron kufri - mosbesimi) dhe është i sigurt por, është i paaftë të shpërngulet prej tij, atëherë nuk obligohet me ato dispozita të cilat është i paaftë t'i kryej. Por, obligimi është sipas mundësisë e kësisoj është edhe përderisa nuk e dinë dispozitën e tij. Kështu që nëse nuk e dinë se e ka obligim faljen e namazit dhe ka mbet një kohë pa u falur, atëherë nuk e ka obligim kompensimin sipas mendimit më të saktë të dijetarëve dhe ky është medhhebi i Ebu Hanifes, Dhahirive dhe një ndër mendimet të Imam Ahmedit.

E gjithashtu edhe obligimet e tjera si agjërimi i muajit të Ramazanit, dhënia e Zekatit, e të tjera.

E nëse nuk e dinë se alkooli është i ndaluar dhe e pinë, atëherë nuk ndëshkohet me pajtimin e tërë muslimanëve por, mospajtimi ka ndodhë në kompensimin e namazeve.

***E bazë për tërë këtë është:*** Se adhurimet a janë të obliguara për ata që nuk e dinë apo nuk obligohet me to askush vetëm se pas dijes?

***Mendimi i saktë në këtë është:*** Se norma nuk është e vlefshme vetëm se pasi njeriu të ketë mundësi të përvetësimit të dijes dhe se nuk kompensohet ajo për të cilën nuk është ditur se është obligim. Është vërtetuar në Librin e Buhariut dhe Muslimit se prej Sahabëve kishte që kanë ngrënë pas daljes së agimit në Ramazan gjersa iu bë qartë peri i bardhë nga ai i ziu dhe Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) nuk i urdhëroi të kompensonin, prej tyre ka disa që kanë mbet të papastër (xhynyb) për një kohë dhe nuk falej dhe nuk e dinte se lejohet namazi me

tejemmum sikurse Ebu Dherri, Umeri dhe Ammari kur u bënë xhynyb e Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) nuk e urdhëroi asnjërin prej tyre ta kompensonte.

Nuk ka dyshim se disa njerëz prej myslimanëve në Meke dhe fshatra janë falur drejt Bejtul Makdis gjersa iu ka arritur lajmi për anulimin e këtij urdhri megjithatë nuk janë urdhëruar ta përsërisin namazin. Shembuj të ngjashëm me këtë ka shumë.

E kjo është në përputhshmëri me parimin që ekziston te Selefi (gjeneratat e para) dhe shumica e dijetarëve se: *Allahu nuk e ngarkon askënd përtej mundësive të veta. Obligimi është i kushtëzuar me mundësi e ndëshkimi nuk zbatohet vetëm se me lënien e një urdhri apo veprimin e ndonjë ndalese, pas sqarimit të argumentit."*[1]

Sipas kësaj ju nuk e keni obligim kompensimin e ibadeteve për të cilat nuk keni ditur më parë.

Ju këshillojmë të filloni seriozisht mësimin e dispozitave fetare dhe të merrni njohuri për fenë dhe të kujdeseni me ngulm për ta mësuar Islamin dhe për të punuar me të si dhe edukimin e një brezi musliman, ashtu që të jeni të gatshëm të përballeni me sfidat që përballen me to muslimanët në përgjithësi dhe ju ne vendin tuaj në veçanti.

E lusim Allahun e lartësuar ta bëjë krenar Islamin dhe muslimanët.

E Allahu e dinë më së miri.

---

[1] Mexhmuul Fetava: 19/225